# Një pyllëzim si "Zgjidhje e bazuar në natyrë"

FAQE 6









MARS 2024

Shpërndahet FALAS!

# JETO GJELBËR

## Agjencia Kombëtare e Pyjeve ju uron, "Gëzuar Ditën e Inxhinierit të Pyjeve"

FAQE 3

### Agjencia Kombëtare e Pyjeve merrr pjesë dhe ndjek aktivitetet për pyllëzimet që po bëjne Bashkitë në Vitin e Pyjeve

FAQE 2

### MBJELLJA E LLOJEVE ME RRITJE TË SHPEJTË NË MYZEQE

FAQE 4

### INXHINIERI I PYJEVE, ZENEL TERSHALLA PROMOVON DY BOTIME

FAQE 7

### Tradita me vlerë – sharrat e ujit

FAQE 5

### BUJQËSI PA INDUSTRI SI SHTËPI PA ÇATI

FAQE 8

# Agjencia Kombëtare e Pyjeve merrr pjesë dhe ndjek aktivitetet për pyllëzimet që po bëjne Bashkitë në Vitin e Pyjeve

**Bashkia Dibër**

Vazhdojmë me pyllëzimet me angazhimin e Bashkive që çdo ditë bëhen pjesë e kalendarit të Vitit të Pyjeve

Bashkia Dibër hap fushatën e mbjelljeve ku u mbollën **100** fidanë pishë e zezë në përroin e llixhave të quajtur Lugina e shërimit dhe **5000** fidanë të llojit akacie në ekonominë pyjore Zall Dardhë Arrmollë, në afërsi të fshatit Lashkizë nga subjekti HEC Lashkiza në kuadër të planit rehabilitues që ky subjekt po aplikon me qëllim stabilizimin e tij dhe veshjen me bimësi pyjore.

Aksioni për mbjellje të tjera do të vijojë edhe në ditët në vijim me mbjelljen edhe të rreth **750** fidanëve të tjerë të llojit akacie në vendin e quajtur Lubers, në ekonomisë pyjore Kastriot Sllovë në afërsi të fshatit Trojak, si detyrim kontraktor nga subjekti Veleshica 1 & 2.

**Bashkisë Patos**

Vazhdojmë me pyllëzimet me angazhimin e bashkive që çdo ditë bëhen pjesë e kalendarit të Vitit të Pyjeve

**+ 130** fidanë të llojit pishë ë butë u mbollën në ish- fushën e mbetjeve, Patos me kryetarin e Bashkisë Patos z. Fation Duro, Deputeten znj. Antoneta Dhima dhe punonjësit e Agjencisë së Shërbimeve Publike. Çdo qytetarë, çdo biznesë si dhe çdo institucion mund të japë kontributin e tij në mbjelljen e fidanëve dhe shtimin e hapësirave publike në çdo lagje, shkollë, kopësht dhe institucionë



**Bashkia Klos**

Vazhdojmë me pyllëzimet me angazhimin e bashkive që çdo ditë bëhen pjesë e kalendarit të Vitit të Pyjeve Në Bashkinë Klos, në ekonominë pyjore “Balgjaj 2”, fshati Skënderaj me pjesëmarrjen e Kryetarit të bashkisë znj.

Valbona Kola, struktura e pyjeve në bashki, nxënës të Shkollës së Mesme të Bashkuar “Haxhi Lata”, Suç mbollën **3300** fidanë të llojit Pishë e zezë me një sipërfaqe 1.3 ha



**Bashkia Dimal**

Vazhdojmë me pyllëzimet me angazhimin e bashkive që çdo ditë bëhen pjesë e kalendarit të Vitit të Pyjeve

Në Bashkinë Dimal, në zonën pranë fshatit Vokopol, përfaqësues të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve, Kryetari bashkisë Dimal, struktura e pyjeve në bashki, nxënës të shkollës 9 vjeçare “Josif Aleksi” dhe shkollës së mesme “Muhamer Janina” mbollën **300** fidanë të llojit pishë



**Bashkia Mat**

Vazhdojmë me pyllëzimet nën koordinimin e Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe me angazhimin e bashkive që çdo ditë bëhen pjesë e kalendarit të Vitit të Pyjeve **1500** fidanë pishë e zezë u mbollën në Muzhakë të Matit, një bashki që do të pyllëzojë edhe 5 hektarë të tjerë



**Agjencia Kombëtare e Pyjeve realizon takime ndërgjegjesuese në Shkollat e Shqiperisë**

**Në Agjencinë Kombëtare të Pyjeve Drejtori i Përgjithshëm Z. Artur Kala** zhvilloi një diskutim të hapur me studentët e kursit të tretë të programit të studimit ”Inxhinieri Pyjore” në Fakultetin e Shkencave Pyjore, Universiteti Bujqësor i Tiranës.

**Në fokus të diskutimeve ishin:**

- Viti shqiptar i pyjeve – angazhimi dhe promovimi i vlerave të ekosistemeve pyjore.
- Kuadri ligjor dhe institucionet – mundësitë e ushtrimit të profesionit të Inxhinierit të Pyjeve në institucionet qendrore dhe vendore.

Agjencia Kombëtare e Pyjeve do të vazhdojë takimet me student të Fakultetit të Shkencave Pyjore duke treguar në vijueshmëri praktika pune që ndiqen pranë këtij institucioni.



“Kurdoherë të palodhur për të shtuar dhe përmirësuar pyjet tanë, për ti siguruar brezave të ardhshëm një Shqipëri më të gjelbëruar dhe të bukur”

Specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe Inxhinierë të pyjeve në bashkinë Klos në kuadër të vitit të pyjeve, ndërgjegjësimit dhe sensibilizimit, zhvilluan orë mësimore mbi rëndësinë e burimeve pyjore dhe kujdesin që duhet të tregojmë “Për pyjet” në Klos, në Gjimnazin “Shaban Çollaku” dhe në Xibër, me nxënësit e Shkollës së Mesme të Bashkuar “Xibër”.

**Nxënësit u njohën me:**

Vlerat dhe përfitimet globale të ekosistemeve pyjore, fakte interesante të fushës së pyjeve,



shtrirjen e pyjeve në vendin tonë.Të dhëna të rëndësishme për biodiversitetin, sekuestrimin e karbonit dhe kujdesin që duhet të tregojmë gjatë qëndrimit në pyll.

Dëmet dhe reagimi në kohë ndaj zjarreve në pyje.

Specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve, strukturat e sektorit të turizmit pranë bashkisë dhe Inxhinierë të pyjeve në bashkinë Devoll në kuadër të vitit të pyjeve, ndërgjegjësimit dhe sensibilizimit, zhvilluan orë mësimore mbi rëndësinë e burimeve pyjore dhe kujdesin

*Vijon në faqen 2*

# Agjencia Kombëtare e Pyjeve ju uron, "Gëzuar Ditën e Inxhinierit të Pyjeve"

**16 shkurti** dita e Inxhinierit të Pyjeve mblodhi bashkë në shtëpinë e tyre Fakultetin e Shkencave Pyjore Agjencinë Kombëtare të Pyjeve, Federatën e Pyjeve, Fondacionin CNVP, inxhiniere të diplomuar ndër vite, Rektorin e UBT, Drejtorin e APR-së bashkisë Tiranë, studentet e FSHP-së në një takim me temë:

Sfidat e të ardhmes të profesionit të inxhinierit të pyjeve.

Diskutimet rreth kësaj teme ishin të shumta dhe të frymëzuara nga pasioni i zjarrtë që karakterizon inxhinierin e pyjeve për profesionin dhe dashurinë për natyrën.



## Agjencia Kombëtare e Pyjeve merrr pjesë dhe ndjek aktivitetet për pyllëzimet që po bëjnë Bashkitë në Vitin e Pyjeve

*Vijon nga faqja 1*

që duhet të tregojmë "Për pyjet" në Bilisht, me nxënësit e Gjimnazit "Fuat Babani"

**Nxënësit u njohën me:**

- Vlerat dhe përfitimet globale të ekosistemeve pyjore, fakte interesante të fushës së pyjeve,shtrirjen e pyjeve në vendin tonë.
- Të dhëna të rëndësishme për biodiversitetin, sekuestrimin e karbonit dhe kujdesin që duhet të tregojmë gjatë qëndrimit në pyll.
- Dëmet dhe reagimi në kohë ndaj zjarreve në pyje.

Gjatë takimit me nxënësit u bisedua për politikat favorizuese të profesionit të Inxhinierit, teknikut të pyjeve si dhe misionin e tyre dhe në



përfundim të aktivitetit u mbollën fidanë ne ambientet e shkollës.

Specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe Inxhinierë të pyjeve në bashki, në kuadër të vitit të pyjeve, ndërgjegjësimit dhe sensibilizimit, zhvilluan orë mësimore mbi rëndësinë e burimeve pyjore dhe kujdesin që duhet të tregojmë "Për pyjet" në Korçë, me nxënësit e Gjimnazit "Themistokli Gërmenji".

**Nxënësit u njohën me:**

- Vlerat dhe përfitimet globale të ekosistemeve pyjore, fakte interesante të fushës së pyjeve, shtrirjen e pyjeve në vendin tonë.
- Të dhëna të rëndësishme për biodiversitetin, sekuestrimin e karbonit dhe kujdesin që duhet të tregojmë gjatë qëndrimit në pyll.
- Dëmet dhe reagimi në kohë ndaj zjarreve në pyje.

Gjatë takimit me nxënësit u bisedua për politikat favorizuese të profesionit të Inxhinierit, teknikut të pyjeve si dhe misionin e tyre.

Specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe Inxhinierë të pyjeve në bashki, në kuadër të vitit të pyjeve, ndërgjegjësimit dhe sensibilizimit, zhvilluan orë mësimore mbi rëndësinë e burimeve pyjore dhe kujdesin që duhet të tregojmë "Për pyjet" në Berat, në Shkollën e Mesme të Bashkuar "Koço Brisku", Lapardha dhe në Shkollën e Mesme të Bashkuar "Riza Milita", Starovë.

**Nxënësit u njohën me:**

Vlerat dhe përfitimet globale të ekosistemeve pyjore, fakte interesante të fushës së pyjeve, shtrirjen e pyjeve në vendin tonë.

Të dhëna të rëndësishme për biodiversitetin, sekuestrimin e karbonit dhe kujdesin që duhet të tregojmë gjatë qëndrimit në pyll.

Dëmet dhe reagimi në kohë ndaj zjarre në pyje.

Gjatë takimit me nxënësit u bisedua për politikat favorizuese të profesionit të Inxhinierit, teknikut të pyjeve si dhe misionin e tyre.









# MBJELLJA E LLOJEVE ME RRITJE TË SHPEJTË NË MYZEQE

**Ne kuadër të vitit Shqipetar për PYJET** (një skenar për projekt zbatimi për agropylltarinë për mbrojtjejn e fushës së Myzeqesë dhe shtimin e prodhimit për biomasën:

**Synimi:** për realizimin e mbjelljesë së llojeve me rritje të shpejtë e cikël të shkurtër për prodhim biomase në Ultësirën Perëndimore të Shqipërisë:

Mbështetja në kuadër ligjor e strategji ekzistuese: Propozimi mbështetet në planin e përgjithshëm të veprimit për zbatimin e strategjisë së zhvillimit të rrethit Fier, si dhe në ligjin për menaxhimin e integruar të burimeve ujore. Matjet janë orientuese dhe janë bërë duke përdorur google earth e përllogaritur segmentet që shihet e arsyeshme të pyllëzohen. Varianti final përpara zbatimit do të mbështetet mbi matjet e bëra nga ekspertët e pylltarisë dhe topgrafët e Bashkisë Fier një distancë 100 deri dy metër nga shtrati i lumit.

Tabela nr 1. *përllogaritja e sipërfaqes së disponueshme për pyllëzim, bazuar në strategjinë e zhvillimit për Bashkine FIER*

| Nr. | Emri i lumit | Segmenti | (km) | (ha)/ 100 ml (nga 50 m në të dy krahët) |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Seman | Fshati Arrës – derdhja në det | 90.2 | 902 |
| 2 | Devoll | Fshati Floq – bashkimi me L. Osum | 32.8 | 328 |
| 3 | Osum | Qyteti Berat – bashkimi me L. Devoll | 21.2 | 212 |
| 4 | Gjanica | Fshatit Metoh – Hyrje Fier | 42.5 | 425 |
| 5 | Shkumbini | Labinot Fushë – derdhja në det | 89 | 890 |
| **Total** | | | **275.7** | **2757** |

Nga përllogaritjet e përafërta rezulton se, nëse bëhet pyllëzim në dy anët e lumenjëve që e përshkojnë Bashkinë Fier në anë të lumenjve Seman, Devoll, Gjanicë e Shkumbin sipërfaqja e disponueshme për pyllëzim është rreth 2800 hektarë (nëse merret në konsideratë pyllëzimi 50 metër distancë lineare nga shtrati i lumit në të dy anët e tij. Nëse kjo distancë vendoset të zgjerohet deri në 200 metër sipërfaqe e disponueshme dyfishohet, duke iu afruar sipërfaqes totale prej 5600 hektarë.

Rekomandimet për zgjedhjen e tokave dhe kushtet e mbjelljes janë marrë nga manulai i përgatitur nga agjencia europiane e energjisë që gjendet në linkun: https://www.srcplus.eu/images/Handbook_SRCplus.pdf

**Planifikimi I grumbujve për pyllëzime**

Disa çështje duhet të merren parasysh për vendosjen e pyllëzimeve cungishte me rotacion të shkurtër (CRS) në një vend të caktuar, përveç maksimizimit të rendimentit. Ato janë të lidhura me çështjet praktike të menaxhimit të një plantacioni, por edhe për të rritur ndikimet pozitive të CRS në mjedis.

Fushat e sheshta ose fushat me një pjerrësi prej jo më shumë se 10% janë ideale nga pikëpamja e operimit. Sidoqoftë, plantacionet CRS vendosen shpesh në shpatet e pjerrëta, pasi ato mund të zvogëlojnë erozionin e tokës. Plantacionet CRS duhet të kompozohen në mënyrë të tillë, që të lejojnë aksesin e duhur të të gjitha makinerive të përfshira në vendosjen dhe korrjen. Është e rëndësishme të planifikohen pjese të papunuara në pjesën e sipërme të ngastrës që janë mjaftë të gjera për të lejuar kthimin e makinerisë gjatë prerjes (dhe/ose traktorë shoqërues për mbledhjen e ashklave nëse është e aplikueshme). Pjesë të tilla, të cilat i përkasin plantacionit, por që nuk mbillen me CRS lejojnë rritjen e biodiversitetit në skajet e plantacionit: ato mund të kultivohen me bimë barishtore të vendit. Nëse përdoren pajisje automatike për prerje të cungishteve të shelgjeve ose plepave, pjesa e papunuar në anën sipër ngastrës duhet të jetë së paku 6-7 m. Kjo zonë duhet të jetë gjithashtu mjaft e madhe për transferimin dhe ruajtjen e copëzave të prerjeve (Figura 1) ose trupave të drurit për periudha më të gjata. Planifikimi i fushës duhet të maksimizojë gjatësinë e rreshtave në mënyrë që të minimizohet numri i kthesave të nevojshme të makinerisë. Në mënyrë ideale, gjatësitë e rreshtave do të mundësonin mbushjen e një ose dy rimorkiove me drunj përpara se korrësi të ketë nevojë (JTI 2014). Krijimi i plantacioneve të reja CRS nuk duhet të shmangë ose bllokojë qasjen ekzistuese publike. Kjo është veçanërisht e vlefshme për zonat me aktivitete të larta rekreative, p.sh. në zonat afër qyteteve.



*Figura 1 Një prerje CRS duke u përdorur një pjesë e fushës për të ruajtur përkohësisht ashklat. Lagështia e ashklave do të zvogëlohet përpara se të transportohet tek përdoruesi përfundimtar. (Burimi: https://www.srcplus.eu/images/Handbook_SRCplus.pdf Dimitriu I.)*

Planifikimi i qasjes publike me kujdes dhe konsultimi me grupet relevante dhe palët e interesuara mund të shmangë konfliktet. Korridoret e gjera midis blloqeve të ndryshme të plantacioneve CRS do të rrisin aksesin e publikut dhe vlerën rekreative të plantacioneve CRS. Korridore të tilla dhe skajet e gjera, si dhe rreshta të gjata, gjithashtu ofrojnë përparësi në rritje në lidhje me fitodiversitetin dhe zoodiversitetin.

Dizajni i pyllëzimeve duhet të përshtatet në peizazhin përreth sa më shumë që të jetë e mundur (siç tregohet më lart), prandaj do të ishte ideale nëse CRS do të mbillet afër ose ngjitur me p.sh. gardhet e gjalla dhe/ose pyjet apo grumbuj të vegjël me drurë apo me shkurre të vendit. Skajet janë të rëndësishme si karakteristika peizazhit, ata duhet të duken sa me të natyrshme të jetë e mundur, të harmonizuara me peizazhin, dhe ata me funksion mbrojtës mund të mbillen dhe të menaxhohen çdo vit. Si një alternativë për skajet, mund të mbillen bimë bujqësore njëvjeçare të preferauar nga fermeri që e menaxhon. Për pjesën kryesore të plantacionit CRS, mund të zgjidhen skemat e ndryshme të plantacioneve në varësi të specieve të përdorura dhe ciklit të prerjeve (Figura 2). Plantacionet tipike të cungishteve me shelg dhe plep aplikohen me dendësi shumë të lartë, ku mbillen 5000 deri në 20,000 copa për hektar. Në plantacione të tilla, dhe në mënyrë që të lejohen operacione më të lehta e për të mundësuar menaxhimin e mekanzmave për mbjellje, plehërim dhe prerje, rekomandohet mbjellja në rreshta teke ose të dyfishta.

| Rotacioni shkurtër 3-5 Vjet | **Rotacioni I mesëm 6=8 vjet** | Rotacion I gjatë mbi 10 vjet | |
|---|---|---|---|
| **Shelgu** | ⍰ 13,000 kalema/ha ⍰ Rresht dysh: 2m x 0.75m ⍰ Dendësia: 55 cm bima nga bima | ⍰ Nuk aplikohet | ⍰ Nuk aplikohet |
| **Plepi** | ⍰ 8,300 - 11,000 kalema/ha ⍰ Rresht tek: 2 m ⍰ Dendësia: 45 - 60 cm bima nga bima | ⍰ 5,000 kalema/ha ⍰ Rresht tek: 2 m ⍰ Dendësia: 1 m bima nga bima | ⍰ 2,500-3,333 kalema / ha ⍰ Rresht tek: 2 m ⍰ Dendësia: 1.5 - 2 m bima nga bima |

Për plantacione të plepit shpesh mbillen rreshta teke. Distanca midis rreshtave duhet të jetë 2 m dhe distanca e copave në rreshta duhet të jetë 0.45 m deri në 2 m, varësisht nga cikli i prerjes. Sistemet me dy rreshta janë zbatuar edhe me plep. Përdorimi i rreshtave të dyfishta mund të mundësojë një menaxhim më të shpejtë dhe më të lirë, sidomos për plantacione shelgu me shumë filiza te hollë dhe cikle shumë të shkurtër prerje. Një dizajn tipik i këtyre rreshtave të dyfishtë është 1.50 mes dhe 0.75 m brenda rreshtave të dyfishta dhe një distancë të prerjeve në rreshtat 0.5 m deri në 0.8 m (varësisht nga vendndodhja, klonet ose speciet e përdorura). Ndryshimi i ndarjes mundet të ndikojnë në produktin e përftuar, veçanërisht gjatësinë dhe diametrin e kërcellit. Konsultimet e hershme me përdoruesit e mundshëm përfundimtar gjatë fazës së planifikimit janë të nevojshme për të përmbushur nevojat e tyre gjatë prerjes.

Në figurën më poshtë (figura 2) jepen skema të thjeshta të pyllëzimeve me rreshta të vetem dhe të dyfishta (vizatimi është pa shkallë thjeshtë një skicë orientuese) (a = Hapësira e papunuar në krye e në fund të ngastrës për kthimin e mjeteve ( koka) me gjerësi 8 m, b = Hapësira e skajit në anë të ngastrës me gjerësi 2 m); = hapësirë në mes të copave/kalemave në rresht (0.45-2 m); d = hapësirë midis rreshtave = 2 m); e = hapësira brenda rreshtave të dyfishta (0.75 m) (Burimi: marre nga manuali ne linkun: https://www.srcplus.eu/images/Handbook_SRCplus.pd, referuar Rutz D.)

Në këtë material janë përfshirë edhe të dhëna që




janë marrë nga manuali për menaxhimin e qëndrueshëm të llojeve me rritje të shpejtë që trajtohen si cungishte me cikël të shkurtër të prerjes përsa i përket llojeve pyjore, gjatësisë së ciklit dhe rendimentit mesatar të realizuar në momentin e prerjes:

Tabela nr 8: *Vështrimi i përgjithshëm mbi llojet me rritje të shpejtë e cikël të shkurtër të prerjes marrë nga linku: https://www.srcplus.eu/images/Handbook_SRCplus.pdf; CRS Burimi: modifikuar sipas Dallemand et al.2007)*

| Speciet | Shelgu | Plepi | Akacia |
|---|---|---|---|
| **Pjesa e Europës** | Evropa Veriore, Qendrore dhe Perëndimore | Evropa Qendrorel dhe Jugore | Evropa Mesdhetare e Hungaria, Polonia |
| **Densiteti i lastarëve /ha** | 12,500 – 15,000 | 8,000 - 12,000 | 8,000 - 12,000 |
| **Cikli i shfrytëzimit (vite)** | 1 - 4 | 1 - 6 | 2 - 4 |
| **Diametër mesatar i cungut kur pritet (mm)** | 15 - 40 | 20 - 80 | 20 - 40 |
| **Volumi në kohën e prerjes ( t/ha sapo prerë)** | 30 - 60 | 20 - 45 | 15 - 40 |
| **Përmbajtja e lagështisë në dru (% peshës)** | 45 - 62 | 50 - 55 | 40 - 45 |

Shifrat dhe rekomandimet pjesë e këtij aneksi janë thjeshtë orientuese dhe të huazuara nga literatura. Modelet e aplikuara nga fermerët në Lushnje dëshmojnë për rritje premtuese të plepit në tokat e Myzeqesë. Lidhur me shtimin e prodhimit të biomasës janë edhe dy burime të tjera me potencial të madh e të papërdorur deri tani në Shqipëri.

Këto janë pyjet e ulta të Shqipërsië që zënë sipërfaqen më të madhe në përdorimin e tokës së vendit tonë dhe së dyti janë shkurret pyjore, potenciali i të cilave është i përdorur tërësisht në mënyrë ilegale, është i paidentifikuar, dhe në rastin e zhvillimit të detajuar të kësaj ideje, do të studiohen e do hartohet plani i veprimeve.

Ky është një material i përgatitur nga Federata Kombëtare e Pyjeve dhe Kullotave Komunale në realizimin e detyrës që i është ngarkuar në zbatim të marveshjes bashkepunimit me AK të Shqipërisë për Vitin Kombëtare të Pyjeve. Federata është e hapur për të dëgjuar komente e sugjerime, si dhe për të bërë përshtatjet që kërkohen nga aktorët kryesorë në fushën e pylltarisë dhe biznesit të sektorit të energjisë së rinovueshme në Shqipëri.

Nëse pranohet propozimi ynë, objektivin e kemi që për këtë propozim të bëhet konsultim kombëtar, si me Minsitrinë e Turizmit dhe Mjedisit, Ministrinë e Financave, ashtu edhe me gjithë përfaqësuesit e zgjedhur të rajoneve dhe personelin e shërbimit pyjor në gjithë bashkitë e vendit. Kjo mbetet për t'u vendosur nga donatorët që do të angazhohen dhe mundësojnë këtë kontribut për zhvillimin e Shqipërisë.

# Tradita me vlerë – sharrat e ujit

**Prof. Dr. Vezir Muharremaj**

Traditë e hershme me mjaft vlerë për banorët vendas, sidomos për fshatrat e thella malore, ka qenë përdorimi i ujit si burim energjie për vënien në lëvizje të impianteve të thjeshta, si të mullinjve për bluarjen e drithit, të sharrave për prodhimin e binarëve dhe dërrasave prej druri, të dërstilave për rrahjen e copave të endura prej leshi nga gratë vendase, të cilat përdoreshin për veshje apo shtroje, apo të instalimeve që krijonin zhurmë për të trembur kafshët e egra nga arat me drithëra. Në këtë shkrim do të trajtojmë vetëm montimin dhe funksionimin e sharrave që përdornin ujin për sharrimin e trupave të drurit dhe prodhimin e lëndës së ndërtimit e të lëndës së sharruar për nevojat lokale.

Para çlirimit, sharrat e ujit janë ndërtuar e kanë funksionuar në disa zona të vendit. Në Qarkun e Korçës, qysh herët janë ndërtuar e kanë funksionuar sharra uji në Stratobërdhë e Ballabanovë (nga usta Janaq Stratobërdha), në fshatrat Gërmenj dhe Arrëz (të ngritura nga pronari Thanas Prifti), që punonin nga 5 muaj në vit dhe prodhimi nuk i kalonte 350 m3 në vit. Në vitin 1940, në Sherrë u instalua një sharrë tjetër uji nga pronari Dhimo Papa Harallambi, që punonte vetëm 3 muaj në vit dhe prodhonte 100 m3. Këto sharra prodhonin rreth 600 m3 lëndë në vit, me asortimente të ndryshëm (binarë, trarë, dërrasa për dysheme e tavanë, etj.), ku gjatësia e tyre ishte 2 m. Gjatë viteve 1941-1942, ato nuk funksionuan rregullisht, për shkak të luftës, ndërsa në vitin 1943 u shtuan edhe 2 sharra uji të tjera në rrethin e Pogradecit, të ngritura nga Avdulla Alarupi me ortakë dhe nga Ismail Baçi, në Ujin e Ftohtë. Prodhimi vjetor shkonte deri në 720 m3, ndërsa cilësia përgjithësisht ka qënë mesatare.

Megjithëse puna e tyre ishte sezonale, sharrat e ujit filluan të shtoheshin gradualisht, për faktin se realizonin prodhim më të madh se mjetet e krahut, me kosto më të ulët dhe mund të ndërtoheshin edhe nga ustallarë vendas. Nga fundi i shekullit të XIX-të, disa shoqëri të huaja në zona të ndryshme të vendit kishin instaluar gjithashtu një numër të vogël sharrash motorike. Ndërtimet e sharrave të ujit dhe atyre motorike ndikuan në rritjen e vëllimit të shfrytëzimit të pyjeve.

Të dhëna të hollësishme për ndërtimin dhe funksionimin e sharrave të ujit kemi nga kujtimet e inxhinier Petraq Stratobërdhës, i cili vjen nga një familje me tradita për sharrat e



ujit. Fshati i Stratobërdhës në trevën e Korçës ndodhet në lartësinë 1250-1300 m mbi nivelin e detit (edhe emri i fshatit duket se këtë kuptim ka: lart në mal) dhe që ka patur traditë të hershme me sharrat e ujit.

Sipas kujtimeve të inxh. Petraq Stratobërdhës, fillimisht ishte gjyshi i tij Petro Stratobërdha, tekniku që ndërtonte sharra uji, zanat që u trashëgua nga i biri Janaq. Janaq Petro Stratobërdha (1900-1968) ka lindur në Korçë. Usta Naqo, siç e thërrisnin, ishte specializuar për ndërtimin dhe mirëmbajtjen e sharrave të ujit nga i jati i vet Petro. Janaqi e filloi aktivitetin e vet si teknik i sharrave të ujit qysh para viteve 1920. Duke ditur me shkrim e këndim greqishten, Petrua me të birin Janaqin kanë punuar në Malin e Shenjtë (Athos) në Kalkidiki, kur ende nuk kishte energji elektrike. Murgjit e manastireve në Malin Athos bënin ndriçim me kandila dhe qirinj. Në Kalkidiki dhe në zona të tjera të Greqisë, usta Petrua dhe usta Janaqi me grup kanë ndërtuar disa sharra uji, ku punonin murgjit. Po ashtu, të dy këta ustallarë babë e bir kanë ndërtuar sharra uji edhe në Bullgari.

Usta Janaqi projektoi dhe realizoi ndërtimin e tre sharrave të ujit (sharra e poshtme, e mesme dhe e sipërme) njerën pas tjetrës, në të njejtin përrua, në përroin e Ballabanovës. Nga përroi merej uji me një kanal, gjatë të cilit vendoseshin disa prita-krehër për të mbajtur shkarpat që vinin me ujin e që pastroheshin herë pas here. Nga kanali, uji përcillej në korita prej druri të vendosura sipas pjerrësisë së terrenit dhe vinte në lëvizje turbinën (lopatat prej druri) dhe sharrën, për të sharruar trupat e drurit në dërrasa. Sharra ishte vetëm një lamë e montuar vertikalisht.

Turbina kryente dy lloje lëvizjesh rrotulluese njëkohësisht: lëvizje vertikale të lamës që bënte sharrimin dhe lëvizje horizontale, ku arpioni-rrotë e dhëmbëzuar dhe aspioni që e shtyn përpara trupin në intervale të caktuara, duke afruar trupin e drurit të gjatë 2-4 m mbi platformë për sharrim.

Në pikturën e bukur të Sami Roçit paraqitet mjaft qartë sistemi i sharrës së ujit në lagjen e Malit të Dardhës, Librazhd, ndërtuar nga i jati i Hysen Koçit dhe ku punoi për shumë vjet në atë sharrë. Uji është marrë nga përroi me kanal, kalon nëpër një tub, ku i është dhënë një pjerrësi me mjeshtëri dhe përfundon në turbinën e sharrës.

Pasi mbaronte një sharrim, zhvendosej trupi anash 2 apo më shumë centimetra, sipas trashësisë së dërrasës që nevojitej dhe fillonte përsëri sharrimi. Aniet që rezultonin nga sharrimi i trupave përdoreshin për djegie e më vonë për copëtim dhe prodhim fibre.

Trupat e drurit priteshin në pyll me gjatësi 2-4 m (në varësi me gjatësinë e lëndës së sharruar që nevojitej) dhe me rrokullisje lëshoheshin në lugje druri, ku rrëshqisnin deri afër impiantit të sharrës. Prej aty, afroheshin me capina dhe vendoseshin mbi platformën për sharrim. Platforma lëvizte mbi dy shina hekuri. Binarët apo dërrasat e sharruara transportoheshin nga Ballabanova të ngarkuara në kafshë për në Shëmërtir e pastaj nëpër rrethe, sipas kërkesave të përdoruesve.

Tekniku Janaqi drejtonte gjithashtu funksionimin dhe mirëmbajtjen e këtyre sharrave. Mirëmbajtja e sharrës kërkonte mirëmbajtjen e krehërave në kanalin e marrjes së ujit dhe pastrimin e mbeturinave që sillte uji, mirëmbajtjen e sistemit të lopatave të turbinës, mprehjen e dhëmbëve të sharrës me limë trekëndëshe, dhënien e çaprazit dhëmbëve për të krijuar kanalin e sharrimit etj.

Tekniku Jani i qëndronte punës në krye, prandaj në ndërtesën prej druri të sharrës, ishte një dhomë-konak ku ai flinte. Megjithëse puna e punëtorëve që prisnin trupat në pyll dhe e sharrëxhinjve ishte tepër e vështirë, shtuar këtu edhe vështirësitë e motit, aty punohej gjatë gjithë kohës, përveç motit me ngrica kur ngrinte uji.

Pas çlirimit të vendit më 29 nëntor 1944, në rrethe u krijuan ndërmarrjet e shfrytëzimit të pyjeve; një prej tyre ishte ajo e Korçës me dy sektorë sharrash: në Ballabanovë dhe në Gërmenj. Shumica e punëtorëve të sektorit të sharrës në Ballabanovë ishin nga Stratobërdha dhe Selenica e Pishës. Usta Janaqi punoi si teknik sharrash deri në vitin 1955 kur doli në pension. Me ngritjen e sharrave me motor në krej vendin, u braktisën dhe sharrat e ujit.

Lidhur me sharrat e ujit, inxhinieri Andon Bërxhiku na ka lënë disa kujtime të bukura. Ai tregon se herët, në vitet 1960-'61, kur punonte me specialistët çekosllovakë të Hidroprojektit të Pragës për kadastrimin hidroenergjitik dhe projektimin e hidrocentraleve në burimet dhe degët e lumenjve të vendit tonë, mbasi kishin mbi katër javë që kalonin nga Bogova e Beratit, për në Vithkuq e Lubonjë të Korçës, u futën thellë në fshatrat Stratobërdhë, Katund e Treskë, duke përfunduar tek mulliri i Nukos, pikërisht aty ku lumi i Treskës derdhet në Osum dhe takohen katër rrethe të Shqipërisë: Korçë, Skrapar, Kolonjë e Përmet.

- "A e ke të qartë koleg, pse i dua kaq shumë mullixhinjtë, ata që punojnë në dëstilat apo sharrxhinjtë e sharrave të ujit? – i drejtohet Andonit specialisti çek Baleku, dhe pa pritur përgjigjen e tij, vazhdoi:

- Ata janë kolegët tanë, ose më mirë të themi, "paraardhësit" tanë. Dëgjo Andon! Ju shqiptarët jeni një popull i mençur dhe i talentuar. Ju keni ditur të shfrytëzoni energjinë e ujit... mullinjtë, dërstilat etj. Sharrat e ujit e tregojnë këtë..."

Me Balekun, Pilazhin, Kovaçin e shokë të tjerë, çekë e sllovakë, Andoni e specialistë të tjerë shiptarë punuan më shumë se dy vjet dhe u ndanë në kohën kur u prishën marëdhëniet me Bashkimin Sovjetik.

Në urimet për vitin e ri 1962 dërguar Andonit, veç të tjerash Baleku i shkruante: "Sikundër të kam thënë, jeni popull me tradita. Vazhdoni traditën! Mos e lini pa shfrytëzuar energjinë e ujit"!



*Tubi që sjell ujin në turbinën e sharrës së ujit*

Aty nga viti 1955, Andoni kishte njohur së afërmi një brez burrash të dëgjuar si, Janaq Stratobërdha, Thimi At Naumi, Tili At Naumi, ndërtues dhe shfrytëzues të sharrave të ujit... Në termat e sotme, ata do të emërtoheshin projektues, konstruktorë dhe prodhues...

Në prill të vitit 1955, profesor Pandi Stratobërdha (djali i Janaq Stratobërdhës) do të merrte me vete dhe do të çonte nga Tirana në Ballabanovë pesë nxënësit e vitit të fundit të degës hidroteknike të Politeknikumit, përfshirë Andonin, që kishin si temë diplome projekt hidrocentrali. Pas një bisede pune, vendësit i ftuan për drekë rrëzë një burimi uji të ftohtë pranë sharrës. Këta nxënës ishim akoma shumë të rinj. Veç librave për profilin e tyre, në natyrë kishin parë vetëm hidrocen-

Vijon në faqen 7



*Inxh. Petraq Janaq Stratobërdha (majtas) me Niko Thimi Kriston, shofer i sharrave. Në sfond, ndërtesa e sharrës e prishur*



*Tekniku vetaran i sharrave të ujit, Janaq Petro Stratobërdha*

# Një pyllëzim si "Zgjidhje e bazuar në natyrë"

**Pergatiti: Inxhinier Abdulla Diku**

Kemi theksuar nevojën e madhe që vendi ka për pyllëzime, pasi zjarret dhe prerjet masive kanë shkatërruar afro 400,000 ha me pyje ose afro 40% të sipërfaqes pyjore të vendit).

Ndërkohë që kosto e pyllëzimeve mbetet ndër më të lartat në botë (10,000-15,000 euro/ha), mundësia financiare për të përballuar ato kosto janë absolutisht të pamundura. Kush do paguante fjala bie 5-6 miliard euro për të pyllëzuar Shqipërinë (aq sa është prerë e djegur këto 33 vite)?.

Një mënyrë e mirë dhe mjaft efiçente e pyllëzimit të zonave të djegura si e Pishë-Poros psh. është pikërisht kjo që po eksperimentojmë; mbjelle me "toptha" dheu brenda të cilëve gjenden farat e Pishës së butë (Pinus pinea).

Ku konsiston kjo metodë?!

Fillimisht kemi siguruar 2000 fara të Pishës së butë, të cilat na i dhuruan nga fidanishtja e mirënjohur ArZan me drejtues teknik ing.Artur Kaja.

Më pas kemi përgaditur një 'koktejl' me përbërës të nevojshëm; lëndë organike (torfë) - të cilën e kemi blerë vetë, pluhur qymyri, argjil i pastruar nga gurët etj. duke krijuar kështu një masë homogjene. Kemi shtuar dhe përbërës të tjerë bimorë për ti dhënë qëndrueshmëri "topthit" të dheut, që ai të mos shpërbëhet shpejt. Përbërësit bimorë garantojnë që lëndët ushqyese të qëndrojnë brenda "topthit" dhe të ndihmojnë farën për të mbirë.

Masës së homogjenizuar të dheut i vendosëm në qendër të sajë farën e pishës dhe e mbështollëm duke formuar kështu këto "topthat" e vegjël, të cilët janë 2000 fadanët e ardhshëm.

"Topthi" i dheut ka mjaftueshëm ushqim për farën për mbirjen e sajë deri në futjen e rrënjëve në tokë. "Topthi" ka një masë të caktuar dheu e lëndësh ushqyese, në raport me madhësinë e farës.

Puna kryesore ka konsistuar në bërjen e "topthave" e cila na ka marrë thuajse një javë. Familja e vëllait në Radë (Durrës) ka bërë këtë punën më kryesore për krijimin e "topthave". Pak a shumë ngjan me bërjen e "kubikëve" të famshëm në kooperativat bujqësore, dikur.

Dje, bashkë me familjen e vëllait erdhëm e i hodhëm "topthat" e bërë prej tyre këtu në Pishë-Poro, me shpresën e madhe që në pranverë të kemi edhe fidanët e parë prej tyre. Për 30 minuta - "topthat" e dheut u vendosën në tokë.

Me siguri do të dalë me sukses sepse është punë e bërë me dashuri mbi të gjitha.

Kjo metodë do ta ulte koston e pyllëzimit të një hektari nga 10,000-15,000 euro dhe do ta bënte





atë në afro 300-500 euro/ha (në varësi të llojit), ose 20-40 herë më të lirë nga sa është aktualisht. Pra do ishte një lehtësim i madh për buxhetin e projekteve të pyllëzimeve në Shqipëri.

Duhet të theksojmë se aplikimi i kësaj metode ka specifikat dhe kufizimet e veta; nuk mund të aplikohet gjithkund, në çdo kohë e për çdo lloj pyjor. Ka kufizime po ashtu edhe në periudhën e zbatimit të sajë.

Kjo metodë është nisur nga filozofi dhe natyralisti Fukuoka dhe konsiderohet si metoda më ekologjike që ekziston në botë (nuk shkakton asnjë lloj shqetësimi në tokë).

Do të doja shumë që të krijonim një fond modest për të blerë farat e llojeve pyjore që do mbillen (nga grumbujt pyjorë natyrorë që kemi ose nga jashtë), blerjen e torfës si dhe për të paguar punën e krahut që bëhet për krijimin e "topthave" të tillë. Më tej, hedhjen e "topthave" në natyrë e bëjmë vullnetarisht. Po mendoj (nëse do të zhvillohet si idé) që proçesi i punës së krahut për krijimin e 'koktejlit' dhe të "topthave" edhe të mekanizohet disi, duke ulur dhe më tej kosoton.

Siç e thashë më sipër edhe aktualisht nuk ka ndonjë kosto të madhe shumë, por e sigurt është që mundet të bëjmë shumë punë të mirë në shtimin e sipërfaqeve pyjore.

Imagjinoni; me çmimet aktuale për të pyllëzuar Pishë-Poron do të duheshin 10 milion euro, ndërkohë që përmes kësaj metode do kushtonte maksimumi 500 mijë euro. Nuk po them se ne duhet të sigurojmë 100 apo 500 mijë euro pasi është e pa mundur, por edhe me 5,000 apo 10,000 euro mund të bëjmë vërtet shumë punë.

Krahasuar me hedhjen e farave direkt në tokë (me dorë apo dron) kjo metodë është paksa më e kushtueshme fillimisht, por ama shumë më efiçente në vijim. Kjo sepse me këtë metodë çdo farë shoqërohet me sasinë e duhur të lëndëve ushqyese dhe i garantohet një sasi minimale lagështire për mbijetesën e sajë. Gjithashtu farat nuk hahen apo dëmtohen nga shpendët, kafshët dhe insektet pasi janë të mbështjella me "topthin" e dheut magjik dhe përbërësit e tjerë të cilët garantojnë siguri për mbirjen e farës dhe zhvillimin e fidanit.

Gjithashtu kjo metodë përafrohet më shumë edhe me atë që tashmë është në modë e quhet si 'Zgjidhje e bazuar në natyrë' (Nature Based Solution).

Nëse ka persona që duan të kontribojnë dhe bashkëpunojnë në vijim, janë të mirëpritur. Shpresoj shumë që me ca kontribute nga kushdo tjetër (individë, organizata, kompani, institucione etj.), të angazhohemi akoma më shumë në vijim, për të bërë shumë më shumë punë se kaq.

Nga ana tjetër, Ministria (T&M), AKZM, AKP dhe bashkitë duhet ta kenë gjithashtu në konsideratë si mundësinë më të mirë në dispozicion si për nga kosto ashtu dhe nga efektiviteti i sajë. Kuptohet, nëse për ato institucione tenderi nuk përbën qëllim në vetvete.

Shkurt. 2024





# INXHINIERI I PYJEVE, ZENEL TERSHALLA PROMOVON DY BOTIME



DY BOTIME TË ing. ZENEL TËRSHALLA

Para disa ditesh në Fakultetin e Shkencave Pyjore u bë prezantimi i dy librave te inxhinierit te pyjeve Zenel Tershalla; "Krenzi vendlindja ime" dhe "Guidë Kujtimesh". Në këtë promovim morën pjesë banorë të fshatit Krenz, nga Kukesi, banorë të fshatit Gadime (Kosovë), përfaqësues të fisit Tershalla të Dibrës, specialistë pyjesh bashkepuntore dhe bashkohes te autorit, familjaret, etj. Në takim per dy botimet folën: krijuesi Isa Halili, prof. dr. Shefqet Hoxha, kryetari i bashkisë Kukës Albert Halilaj, nga Kosova Mehmet Krenzi, nga Dibra Dali Tershalla, ne emer te kolegeve pylltarë Gjon Fierza. E pershendeten autorin, Manushaqe Dogjani, pedagogia e fakultetit Ekonomik Tiranë Nertila Çika, Xhetan Omuri, Defrim Kaculi, Elez Tershalla, etj. Ne fund foli per dy botimet foli, pershendeti dhe falenderoj pjesemarresit inxhinier Zenel Tershalla.

Ai u ndal tek motivet dhe puna qe ka bere per disa vite per te arrite tek botimi i dy librave.

Ai vecoj meszhet qe i ka sidomos per brezin e ri qe duhet te njohin origjinen e tyre vendlinjen dhe gjithnje te mendojne dhe veprojne per ta zhvilluar ate.

Nje falenderim i veçante u be per dekanin e Fakultetit te Shkencave Pyjore Prof. Ass. Dr Lonidha Peri, qe vuri ne dispozicion nje salle komode ne mjediset e Fakultetit dhe ne nje dite pushimi. Per pjesëmarresit, familja Tershalla organizoj nje koktel.







# Tradita me vlerë – sharrat e ujit

*Vijon nga faqja 5*

tralin e Selitës, kishin bërë një praktikë mësimore njëmujore në hidrocentralin e Ulzës, kishin punuar vullnetarisht në kanalin ujitës Lanë-Domje, në Tiranë, dhe kishin bërë dy javë praktikën e hidrologjisë tek ura në lumin Erzen, që të çon në Ndroq. Për herë të parë këtu ata panë një lumë me ujë aq të kulluar, që zbriste nga mali i Piqerit, mbushur me pisha të larta e bredha. Brigjet e lumit ishin shkëmbore, shkëmbinj vullkanikë të grupit Gabro-Diorite, një gur shumë i bukur, i zi, me kokrriza të bardha. Për herë të parë ata panë një sharrë uji, për herë të parë dolën jashtë shumë formulave të shumta të hidraulikës, hidroteknikës dhe hidroenergjitikës, por mbetën "brenda" tyre në natyrë.

Rreth këtyre djemve erdhën edhe Nikua, Gjergji, Llambi e Gaqua. Kudo vije re sëpata, varè, litarë, mushka që kullotnin dhe uji që gurgullonte zhurmshëm... Ja ku "fshihej" energjia kinetike, ja ku ishte energjia potenciale... energjia që nuk zhdukej, por transformohej nga një formë në tjetrën. Oh çfarë bëhet me të! Po nuk u disiplinua, do t'i shkatërrojë brigjet dhe shkëmbinjtë. Gurgullima e ëmbël e ujit kishte përbrenda "poezinë e saj". Merrmëni, ja ku jam, mos më lini të shkoj kot..! Ndiqni shëmbullin e mullinjve, dëstilave dhe sharrave të ujit..! – thoshte ajo.

Në fund të vitit 1945, në lumin e Treskës, mbi urën e Laskës, ustallarët sharrëxhinj Janaq e Rako Stratobërdha, Thimi, Tili, Gjergji e Nuni At Naumi, me kade druri, rrotë pune druri dhe gjenerator 5 kilovat, që Nuni e kishte ruajtur që në vitin 1936, kur shoqëria Sita ndërtoi hidrocentralin e Vithkuqit, vunë në punë hidrocentralin e vogël dhe u dhanë dritë të dy fshatrave të tyre. U mbushën 75 vjet që kur ai ia mori "këngës" më të bukur në ato anë! Vite të tëra këndonte ëmbël dhe ndriçonte "skenën" lindore të luginës së lumit të Vakëfeve....por…sot, nuk këndon më…!

Inxh. Andon Bërxhiku, po ashtu, kujton se rreth vitit 1972, ndërsa me një grup inxhinierësh austriakë shkuan në Zalltore, Stranik e Stavraj, për ndërtim hidrocentralesh në lumin e Radiçinës (Librazhd), u tregoi historinë e hidrocentralit të Stratobërdhës e Katundit, si dhe historikun 85-vjeçar të hidrocentralit të Vithkuqit, ku në vitin 1936 u montuan dhe u vunë në punë tre turbina Woith (prodhim austriak, nga më të njohurit në botë). U bëri përshtypje të madhe dhe dy prej tyre, Joani dhe Rudolfi, kërkuan t'i çonin për t'i parë. Në Vithkuq i çoi dhe mbetën tepër të kënaqur. Atje, pati çuar edhe inxhinierë kinezë për të parë! Po në Stratobërdhë e Katund?! E ku t'i çoje?! Atje nuk kishte mbetur asgjë, e për fat, atë ditë ra një shi i rrëmbyer dhe moti i erdhi në ndihmë për t'u justifikuar.

Rudolfi, shtoi: kujdes me historikun! Mos e neglizhoni atë! Mos e humbisni traditën..! Këtë porositi edhe Prof. Aleks Buda, kur vizitoi Stratobërdhën (fshatin e gruas, Vasilikës), në gusht të vitit 1982. Duhet shkruar për këtë vend! Duhen bërë dhe filma dokumentarë! Duhet të restaurohen sa më shumë objektet historike..!... I duhet kënduar kësaj perle natyrore e historike! Pas pak muajsh, me Niko Nikollën dhe Nikolla Zoraqin, shkuan në hidrocentralet Treska 1 dhe Treska 2. Nikolla Zoraqi, me zërin e ëmbël dhe melodioz, tha: Sa e bukur ishte "kënga e hidrocentraleve"! Sa më pëlqen "dueti" turbinë-gjenerator, shoqëruar nga "kori i ujit"!

Amanetin s'e tret dheu! Pse të mos e bëjmë të këndojë edhe njëherë atë që lindi para 75 vjetësh! Por këtë herë, si muze i hidroenergjetikës puro shqiptare, ku të përjetësohen aty gjithë kolosët e hidroenergjetikës sonë! Dhe Katundi, simbol i tre burimeve më dritëdhënëse, asaj natyrore, asaj elektrike dhe asaj qytetëruese (me Kolombin e saj, emigrantin e parë në Amerikë) të kthehet në atraksionin më të fuqishëm turistik të Shqipërinë Juglindore! Poeti Koçi Petriti, në poezinë Kënga e Sharrëxhinjve, të vitit 1979, qysh në rreshtin e parë shkruan se "kjo këngë është vetëm për ata, sharrëxhinjtë dhe për asnjë tjetër", që me punën e tyre të rëndë përgatitin ato mobilje e pajisje komforte, për ata që as duan të dinë se kush e me sa mundim i prodhojnë, duke vlerësuar punën e rëndë të sharrëxhinjve të mishëruar në mobiljet e bukura e komode, shkruan me mllef për drejtuesit e shteteve dhe të pasurit, të cilët as e mendojnë se kush e si i ka prodhuar ato orendi, me aq sakrifica (druvari, sharrëxhiu), ku këta prehen rehat e në komoditet. Me këtë vjershë, Koçi Petriti u ka kushtuar një hymn sharrëxhinjve. Me ndryshimet demokratike të viteve 1990, u braktisën mjaft tradita të vlefshme, një pjesë e pyjeve të Korçës, si dhe në krejt vendin, u shfrytëzuan pa kritere teknike, u shkatërruan masivisht dhe shfrytëzuesit kontrabandistë u vunë zjarrin për të zhdukur gjurmët e krimit.

Megjithë këtë, ka ende mundësira për rehabilitim, ka sipërfaqe pyjore me aftësi përtëritëse, specialistë me përvojë dhe organizata të shoqërisë civile që mbështesin përmirësimin e gjendjes në sektorin e pyjeve. Dhe të mos harrojmë këshillën e specialistëve çekë: "Ju shqiptarët jeni një popull i mençur dhe i talentuar. Ju keni ditur të shfrytëzoni energjinë e ujit... mullinjtë, dërstilat etj. Sharrat e ujit e tregojnë këtë... Vazhdoni traditën! Mos e lini pa shfrytëzuar energjinë e ujit".

# BUJQËSI PA INDUSTRI SI SHTËPI PA ÇATI

Bujqësia shqiptare ka nevojë për një industri ushqimore moderne e cila të mos lejë të pikojë asnjë kokërr fruti në tokë.

Shënime të një agronomi që i ka jetuar kohët

Lajme të para televizioneve tokësorë e satelitorë, tituj me germa të mëdha gazetash të printuara e portaleve mbirë si grami, me pamje njerëzish të dëshpëruar, zhgënjyer nga vetvetja e nga shteti, njerëz që bërtasin e thërrasin solo e në kor: "Ku t'i çojmë prodhimet?".

Po, po. Vërtet ku ti çojnë mollët, patatet, domatet, specat, kastravecët, shalqinjtë, tamlin...

Kanë të drejtë.

Bashkohem me ta.

Si qytetar...

Si specialist i moçëm me përvojë më se një gjysmë shekulli...

Si emigrant, tash një çerek shekulli vështrim çandrash që mbështesin bujkun e bujqësinë në Evropë.

Shteti mungon në fshatin shqiptar.

Shteti nuk është i pranishëm as në mbjellje, as në rritje e as në vjelje prodhime arash, pemësh frutore e perimesh...

As në "vijën e parë", as në "prapavijë".

Kjo nuk do as mend e as kalem për ta fiksuar e shkruar.

Nuk ka pse të dalin ta thonë as Luli, as Meta, as Bardhi, as Berisha në dritaren e katit të 8-të...

Ata janë fryrë bullqijsh e plasën duke kakarisë "ki... ki... ri ku" si gjelat majë plehut se fajin e ka Rama a thua se ata nuk kanë qenë kurrë "Ramë", pse jo presidentë, ministra bujqësie, industrie etj. etj.

Vihen edhe në demonstrata në krye të fermerëve (mua më pëlqen ti quaj bujq se me bujqësi merren). U dhëmbin domatet, specat, kastravecët, shalqinjtë, bostanet, patatet, mollët, qepët... grumbuj – grumbuj rrugëve e ngastrave.

U dhemb qumështi që zbardh asfaltet...

Edhe mua më dhëmbin.

Janë mund dhe djersë njerëzish nga më punëtorët e vendit, njerëz që mëngjesin e gdhijnë në arë e dita e tyre nuk njeh ngrysje. Dita për ta ka vetëm mëngjes...

Dua që ato pamje mos i shohë as objektivi i kamerave televizive, as syri i bujqve. Pa le i politikanë në karrige e në rrugë. Dua, por është e pamundur në kushtet kur bujqësia është shtëpi pa çati, nuk ka as vijë e as prapavijë.

Dua, por është e pamundur kur shteti nuk ka as sy, as veshë, as zë për zhvillimin bashkëkohorë të bujqësisë. Një pyetje do tu bëja atyre lart me gojë të hapur çorap e me xhep të qepur me pe të zi mbi rrobë të bardhë:

Pse për prodhimin e rrushit nuk bën askush demonstratë, nuk bërtet e thërret "ku ta çojmë"?

Për të, për atë që vjen pas shkeljes me këmbë e fermentimit të tij bëhen



Ky kompleks për përpunimin e frutave, perimeve... në Peshkopi, kishte kapacitet për punues 100 mijë kuintal fruta e perime në vit, dhe në kohë piku punësonte mbi 3000 punëtorë...

festa madhështore "rakie Skrapari" me prani ministrash turizmi e pijetarësh të pasionuar të verës e rakisë?. Pse për mollën nuk bëhet një festë po e të njëjtës madhësi me "Sidër molle", me "uthull molle" aq të preferuar e të vlerësuar me çmim të lartë në tregun evropian?

Pse për domaten nuk bëhet një ekspozitë e madhe me kavanoza me "lëngë domateje", "salcë domateje", "turshi domateje", "domate të thara"?...

Pse në tregun shqiptar kanë bërë vend "Speca djegëse me salcë kosi", Kosove, "Kastravecë turshi" Bullgarie, konserva frutash e perimesh Greqie, Turqie e Italie ? Dhe asgjë Shqipërie?

Një përvojë imja si specialist bujqësie...

Në vitin 1966, agronom në sektorin e qendrës të ndërmarrjes bujqësore të Dibrës, përjetova gëzimin e frutave të kumbullave mbjellë nën drejtimin tim në mars 1960 si agronom i mesëm. Kumbullat "Roza gjigande", frut tavoline, kishin aq ngarkesë sa i mbanim me çandra degët që të mos thyheshin.

U poqën...I volëm...I vumë në arka...

Prisnim që ndërmarrja tregtare në Tiranë, sipas kontratës, të vinte ti merrte. Nuk erdhi as ditën e parë, as të dytën, as të tretën. Kumbullat nën diellin përvëlues të gushtit u qullën e nisën të kalbeshin. Letrat anonime "1200"-sha zgjuan prokurorinë...

Ndërmarrja ushqimore e Peshkopisë ende ishte një punishte me kapacitet të ulët grumbullimi...

Kërkova që të ngrinim vetë një punishte për fermentimin e frutave dhe prodhimin e rakisë.

Ma refuzuan...

Rakia, për shkaqe fetare, nuk ishte në sofrën e Dibrës së Poshtme.

Këmbëngula, madje lirova dhomën ku flija për punishte.

Më në fund prodhimet jashtë standardi të frutave të sektorit morën rrugën e fermentimit. Një ndër specialistët më të mirë të Dibrës i shndërroi ato në raki...

Rakia e Ndërmarrjes Bujqësore të Dibrës atë vit pak doli në treg. E gjitha shkoi për eksport. Kur prodhimi i frutave: kumbullave, mollëve, dardhave, qershive, vishnjave... njohu prodhimin e mbi dyqind mijë rrënjëve frutore në prodhim, punishtet e NB Dibër në katër sektorët, nga "frutat mbetur në fushë" konkurronin me cilësi rakie mbi atë të Ndërmarrjes Ushqimore. Kërkesa për "Raki NB-je" ishte në krye të tavolinës.

Ato që shkrova nuk ishin "Dibrane", por mbarë kombëtare në kooperativa dhe ndërmarrje bujqësore. Si student e kisha mësuar në praktikat mësimore e prodhuese në një hapësirë të gjerë shqiptare.

Kultura bujqësore që pas kishin një industri të tërë që punësonte qindra mijë punëtorë në qytete e kooperativistë në fshat, si pambuku, panxhari, duhani etj. tashmë janë shuar. Janë shuar e shkatërruar në themele edhe fabrikat që i mbështesnin ato si kombinatet e tekstileve në Tiranë, Berat, Korçë (pambuku), Fabrika e sheqerit në Maliq (panxhari i sheqerit), fabrikat e cigareve (duhani), kombinatet ushqimore në Tiranë e fabrikat në rrethe (perimet, frutat), qendrat e grumbullimit dhe përgatitjes për eksport të bimëve medicinale etj., etj...

U shkul themelesh edhe Ndërmarrja Ushqimore e Peshkopisë me kapacitet përpunues 100 mijë kuintal fruta e perime në vit, me makineri e pajisje gjermane për sidrën e mollës gjermane... Prodhimi i drithërave: grurit, misrit, orizit e bashkë me ta industria përpunuese janë në kufij minimalë ose edhe të shuar fare (orizi). Shtyllës që mbështeste prodhimin bujqësor, institutet e grurit, misrit, patates, perimeve, luledielli, orizit, drufrutorëve, agrumeve, ullirit, foragjereve... i janë shkulur fizikisht themelet duke e bërë Shqipërinë të parin vend në botë pa institucione shkencore për bujqësinë.

Agronomi, zooteknikü, veterineri, inxhinieri i pyjeve është profesioni më i diskriminuar, pa zë në prodhimin bujqësor e i papranishëm në shkencën e prodhimit bujqësor e në shkencat agrare. Kopshtaria është fytyra e ditës e bujqësisë shqiptare, amatorizëm i shprehur në sera prodhim perimesh, në ngastra 1-2 hektarësh në prodhimin e shalqirit, patateve, qepëve, mollëve, dardhave, qershive, vreshtave... Në këtë pamje bujku është katandisur si kau kur i bihet kokës me hosten për të tërheqë parmendën në hulli. Mbjell pa e ditur se ku ta çojë prodhimin. Shpenzon miliona për ndërtimin e serave, mbjell se sheh ministrin e bujqësisë të përgëzojë një fermer luleshtrydhesh apo domatesh pa e ditur se të njëjtën gjë bën edhe fqinji në anën tjetër të kanalit, edhe në fshatin pranë, edhe në tërë fushën bregdetare ku natyra i ka dhënë 300 ditë me diell për të zhvilluar prodhimin bujqësor.

Bujku sheh "anash", bëhet kopjues më i zellshëm se nxënësi në provimin e matematikës. Mbjell suksesin e tjetrit pa e ditur se të njëjtën gjë ka bërë edhe fqinji i tij, edhe fqinji i fqinjit të tij. Vjen një vit që tërë fusha shalqinj mbillet. Tërë serat domate, kastravecë, kunguj, lakra, luleshtrydhe mbillen. Dhe të gjithë kërkojnë treg. Shqipëria është e vogël, madje zvogëlohet çdo ditë aq sa në gjysmën e popullsisë ka mbet. Tregu evropian ka kërkesa të forta. Në plehërimin kimik e në pesticide është futur dreqi e i biri. Askush nuk e merr vesh se çfarë elementësh të ndaluar e të rrezikshëm për shëndetin hyjnë në bujqësi e dalin në pjatën tonë. Media u vjen në ndihmë duke përcjellë mbrëmjeve "bostane me kancer". E ndërsa me të madhe bërtitet për "kalbje prodhimi" Bullgaria prodhon sidër molle, uthull molle e të tjera nga "mollët e Korçës". Siç më shkruan një nip imi shofer maune në kombinatin e përpunimit të frutave në Bullgari ka pritje të gjatë për shkarkimin e prodhimit jashtë standardit të mollëve...korçare.

Bujqësia shqiptare ka nevojë për subvencionim nga shteti për çdo kilogram grurë, misër, perime, fruta...

Pa subvencionim nuk ka bujqësi për të ardhmen.

Pa kooperim, bashkim tokash që fusha e Myzeqesë (dhe të gjithë fushat e Shqipërisë) të bonifikohen, të ujiten, të mekanizohen me parametra bashkëkohorë evropianë e botërorë e ardhmja moderne e bujqësisë shqiptare është larg, tepër larg...

Bujqësia shqiptare ka nevojë për një industri ushqimore moderne e cila të mos lejë të pikojë asnjë kokërr fruti në tokë. Shteti duhet të marrë vetë përsipër (ose të stimulojë bizneset) për rihapjen e fabrikave dhe kombinateve të përpunimit të prodhimeve bujqësore; frutave, perimeve, patateve, panxharit etj. për ndërtimin me teknologji bashkëkohore të fabrikave të reja. Shteti duhet të shënjojë "vijën" e së ardhmes së bujqësisë dhe të mbështesë "prapavijën e saj". Subvencionimi i prodhimit dhe ngritja e një industrie moderne përpunuese ushqimore përbëjnë "çatinë e shtëpisë", çati që na jep mundësime të hyjmë brenda, të ulemi në odat e saj dhe të shohim të ardhmen e zhvillimit intensiv të një bujqësie bashkëkohore evropiane e botërore.

Është koha për të ngritur kokën e parë larg e më lart.

Brezat nesër nuk do të na e falin atë që bëhet sot, neglizhencën me bukën e ditës.

**Abdurahim Ashiku**
**Agronom, ish pedagog i bimëve të arave**
**Shkurt 2024**